


# VITIT 1914 - DUNKAN HEATON – ARMSTRONG






Përgatitur nga Mal Berisha

## KRYENGRITJA NË MBRETËRINË GJASHTËMUAJSHE

I lindur në vitin në vitin 1886 në shtëpinë e mëmës së tij në Velden të Austrisë afër kufirit me Slloveninë dhe Italinë, Dunkan Heaton–Armstrong ka qenë një kapiten irlandez, i cili shërbeu si sekretari privat i Mbretit Vilhelm Vidi në vitin 1914, në Shqipëri. Ai ishte i biri i Wiliam Charles Heaton – Armstrong-ut dhe zonjës së tij Bertha, e bija e Baronit Zois-Edelstein of Chateau d'Egg, Velden Austria. Me datën 7 janar 1914, ai zbriti bashkë me Vidin në Durrës, pa ditur asgjë rreth Shqipërisë. Atë e shtyu të paraqiste një kërkesë thjesht prirja për aventura për të shërbyer në Shqipëri dhe fitoi midis 500 kandidatëve. Ai vetë thotë se, e mori atë detyrë thjesht, sepse po kërkonte diçka për karrierën e tij. Ai ishte protestant nga feja, fliste gjermanisht shkëlqyeshëm dhe ishte përkthyes i klasit të parë në frëngjisht dhe italisht.

Në librin "6 muaj Mbretëri" të botuar nga Instituti i Studimeve Shqiptare në Londër ai na jep të plotë dhe të qartë jetën e shkurtër të kësaj mbretërie fallse të ngritur nga Fuqitë e Europës pas shpalljes së pavarësisë dhe Konferencës së Ambasadorëve në Londër. Në librin e tij jepet një pasqyrë e dhimbshme e asaj kohe kaotike që çdo ditë e më shumë e

vinte në dyshim jo qeverisjen, por vetë ekzistencën e shtetit shqiptar.

Proud to be Albanian